# *OSHO*

# Lajmëtari
# i Njeriut të Ri për Botën e Re

## *( për kombin )*

*Shqipëroi:* ***Hasan Hamëzbalaj***

# Përmbajtja:

# NJERIU I RI

***Osho i dashur!***

***Në qendrën hulumtuese Kenedi, në Florida, kemi parë zbulimin më të ri i cili do të mundësojë që shkencërisht të hulumtohet bota e jashtme, dhe të krijohet "njeriu më i mirë", kurse në qendrën e Osho-s në Puna, Indi, bëhen përpjekje që të provohen hapësirat e brendshme dhe të krijohet "Njeriu i ri". Së pari shpikja për shekullin e ri vjen nga ana e kombit më të pasur dhe më të fuqishëm në botë, kurse kjo e dyta që është fluturim kah vetëdija e re buron nga njëri prej kombeve më të varfra të botës. Njëra është materia, kurse tjetra është shpirti. Çfarë po ndodh?***

Ideja për njeriun më të mirë është një ide mjaft e vjetër, e vjetër sa edhe vetë njeriu. Secili e ka synuar njeriun më të mirë, se kjo nuk kushtëzon ndryshime radikale. Njeri më i mirë do të thotë se diçka të është shtuar: ti mbetesh i njëjti, ti edhe më tutje vazhdon; aty nuk ka kurrfarë diskontinuiteti, ndërprerjeje. Ti bëhesh më i begatë, më i mirë. Kjo ide e njeriut më të mirë është e themeluar në lakminë e madhe, në makutërinë e tij; kështu që këtë të gjithë do ta përkrahin. Vendet e pasura këtë do ta përkrahin, edhe vendet e varfra, po ashtu, kanë për ta përkrahur. India tërësisht është në shenjë të Mahatma Gandit, pasi që ai ka synuar të vihet deri tek njeriu më i

mirë. Ideja e më të mirit në esencë është vetëm reformatore, nuk është revolucionare. Mirëpo ideja e njeriut të ri është e rrezikshme, sepse kërkon guxim. Kërkesa e saj themelore është që e vjetra të vdesë për të lindur e reja – kjo është rilindje. Për këtë shkak jam kundërshtar i kësaj ideje. Kjo nuk do të thotë se unë vetëm nga ky pozicion jam kundërshtar dhe i prirur për kritikë, unë do të isha i këtillë kudo të isha; madje edhe në Florida po të isha, njësoj kishte për të ndodhur.

Në të vërtetë, shumë më tepër mundësi që të flitet për këtë ka në vendet e begata e të fuqishme sesa në vendet e varfra e të pazhvilluara çfarë është, për shembull, India. Popujt e tyre nuk kanë interes as kohë për ide të tilla. Ky nuk është problem vital për ta, lindja e Njeriut të ri. Motivet e tyre jetësore janë si të ekzistojnë, kurse ti iu flet për lindjen e Njeriut të ri! Ata nuk janë të aftë as të mbijetojnë. Problemet e tyre janë krejtësisht tjetërfare. Ata janë të sëmurë, të uritur, fëmijët e tyre janë të paarsimuar, nuk janë të punësuar, nuk kanë tokë për ta punuar, nuk kanë ushqim, strehë – kurse ti iu flet për Njeriun e ri! Ata nuk janë për këtë të interesuar, kjo nuk është problem i tyre.

Por, sikur unë të flisja për Njeriun e ri në Amerikë, menjëherë ose do të më vrisnin ose do të më burgosnin (kjo edhe është realizuar – vërej. e përkth.). Askush atje nuk do të më toleronte sepse unë ashtu asgjësoj mënyrën amerikane të jetesës. E mënyra amerikane e të jetuarit varet nga ambicia, kurse Njeriu i Ri imi do të jetë krejtësisht joambicioz në atë kuptim të fjalës. E tërë qasja amerikane

konsiston: gjërat duhet të jenë më mirë, çdo gjë duhet të jetë më mirë. Aty nuk ka rëndësi se çfarë duhet të arrihet me krejt këtë, por gjërat duhet të jenë më mirë e më mirë. Ata plotësisht janë të magjepsur me idenë e përmirësimit të gjërave. Ne duhet të kemi shpejtësi më të mëdha, makina më të mira, teknologji më të suksesshme, sheshe më të mira, hekurudha më të mira – e tëra duhet të jetë më e mirë! Dhe, natyrisht, në të njëjtën mënyrë ti mund ta kesh edhe njeriun më të mirë. Kjo përputhet në tërë stilin amerikan të jetesës. Është menduar se edhe njeriu duhet të jetë më me shumë hapësirë, më i gjerë. Në të vërtetë, siç ti dëshiron lopë më të mira, qen më të mirë, automobila, avionë, ti e do gjithashtu edhe njeriun më të mirë! Këtu nuk ka dallim: kjo është e njëjta logjikë.

Unë flas për *njeriun e ri*. Njeriu i ri nuk është domosdoshmërisht edhe njeriu më i mirë. Ai do të jetë më i gjallërishëm, më i hareshëm, do të jetë dukshëm më i zgjuar; por kushedi se a do të jetë ai më i mirë apo jo? Kur fjala është për politikanët e këtushëm, ai nuk do të mund të jetë aspak më i mirë, sepse nuk do të mund të jetë ushtar më i mirë – ai nuk do të jetë i gatshëm fare të jetë ushtar. Ai fare nuk do të jetë konkurrent, e ashtu tëra ekonomitë konkurrente do të bien në krizë. Ai nuk do të jetë i interesuar për grumbullimin e plehut, kurse të gjitha ekonomitë zënë fill në këtë. Tëra agjencitë tuaja publike vetëm sa përpiqen që të ta imponojnë idenë e grumbullimit të sa më shumë plehrave të ndryshme. Njeriu i ri do të ketë vizion krejtësisht tjetër për jetën. Ai do të jetojë në mënyrë

dukshëm më të dashur, sepse për të dashuria është pasuria më e madhe. Ai ka për ta ditur se me para nuk do të mund ta blejë dashurinë apo kënaqësinë. Ai ka për ta ditur se paraja është vetëm çështje praktike; ajo nuk është qëllimi i jetës.

I tërë sistemi amerikan zë fill në idenë që të krijohet diçka më mirë. “Bëje atë më mirë!” Ajo çfarë bën nuk është me rëndësi. “Nëse vret, përpiqu që atë ta bësh në mënyrën më të mirë të mundshme!” Ti mund të shohësh se çfarë ka ndodhur në Hiroshimë dhe Nagasaki: Amerika e ka bërë atë në mënyrën më të mirë të mundshme. “Arrij deri në Hënë!” Askush as nuk pyet se përse duhet kjo? Nëse pyet pse, ti je i krisur; pyetje të tilla nuk parashtrohen. E vetmja pyetje e drejtë është: Si të arrihet deri në Hënë para të gjithëve, dhe në mënyrën më të mirë të mundshme? Ta mundim Rusinë. Do të jetë amerikan ai i cili i pari do të ecën nëpër Hënë.” E ç’ duhet e tërë kjo? Nuk është këtu çështja. Me sa di unë, këtu nuk shoh kurrfarë kuptimi. Amerikanët që qëndrojnë në sipërfaqen e Hënës duken aq qesharakë dhe të marrë! Por ajo është mënyra e tyre e të menduarit, filozofia e tyre. “Madje edhe nëse dukesh i marrë, duku i marrë në mënyrën më të mirë të mundshme. Ngadhënje mbi gjithë të tjerët!”

Njeriu im i ri do të thotë fund i botës së vjetër. Kjo nuk do të thotë mospajtim imi dhe kundërvënie imja vetëm në Indi – unë kam për t’u kundërvënë dhe kritikuar kudo që të jem. Në të vërtetë, unë e kam zgjedhur Indinë nga arsye të caktuara: këtu njerëzit janë dukshëm më letargjikë. Madje edhe sikur do të dëshironin të më vrisnin, atyre do

t’u duheshin njëzet apo tridhjetë vjet! Deri atëherë unë do ta kryeja punën time – unë do të bëja anarki. Kjo nuk është pa ndonjë arsye që e kam zgjedhur pikërisht Indinë – këtu janë njerëzit letargjikë.

Mu para disa ditësh një njeri e ka hedhur thikën në mua me qëllim që të më vrasë. Një thikë e tillë mund të gjendet akoma vetëm në Indi. Kur ajo ka fluturuar drejt meje, e kam pasur përshtypjen se ishte ndonjë gur. Unë akoma po shoh mirë, akoma nuk më duhen syzet: mund të shoh tepër qartë. Kam menduar se ajo ishte vetëm ndonjë gur – është dukur aq e përlyer! E kur e kam parë fotografinë e së njëjtës, ishte edhe më befasuese – ju nuk do të kishit mundur as perimet t’i prisnit me të. Këtu është bukuria e të qenit në Indi. Tash në Amerikë apo Gjermani këtë e bëjnë në mënyrë shumë të suksesshme. India është momentalisht vendi më i bukur në botë ku mund të veproj.

E pse njeriut të ri i është ngritur zëri i zi? Atë gjithmonë e ka ndjekur zëri i zi. Isai është vrarë ngaqë ka folur për njeriun e ri, e jo për njeriun më të mirë. Mahaviri nuk është vrarë, Buda nuk është vrarë ngase ata kanë folur në mënyrën e tyre për njeriun e ri. Ti ke për ta vënë re dallimin në këtë. Isai i ka thënë Nikodimit: “Gjithnjë derisa nuk lindesh përsëri nuk do të mund të hysh në mbretërinë time hyjnore.” Tash ti nuk mund të gjesh asnjë ngjashmëri me Mahavirin, me Patanxhalin, me Musanë apo Muhamedin; jo, askund nuk do të gjesh paralele. Isai e ka kushtëzuar se së pari duhet të vdesësh me të kaluarën tënde.

Vetëm atëherë mund të ngrihet vetëdija e re në ty. Ai u kryqëzua.

Sokrati ka folur për njeriun e ri, kujtoje këtë. Këtu ekziston dallimi. Pse Sokrati është vrarë? Athina ka qenë një nga vendet më të kulturuara të botës në atë kohë; në të vërtetë, jo vetëm në atë kohë, as sot nuk ka vende që do të mund të krahasoheshin me Athinën. Njëzet e pesë shekuj kanë kaluar, por akoma asnjë vend në botë nuk e ka arritur atë kulturë – as Nju Jorku, as Londra, Parisi, Bombaji, Kalkuta, Pekingu apo Moska – asnjë qytet i botës nuk e ka mbërritur atë majë të zhvillimit e të civilizimit siç e pati Athina. Por pse ata njerëz aq të kulturuar ishin bërë aq animalë, barbarë të tillë sa ta vrisnin njeriun çfarë ka qenë Sokrati? Ai ka folur për njeriun e ri. Po të kishte folur për njeriun më të mirë, ai do të ishte nderuar, lavdëruar. Ata të cilët kanë folur për njeriun më të mirë kanë qenë gjithmonë të lavdëruar e të nderuar, sepse kanë thënë se e kaluara është e bukur, por se mund të jetë edhe më e bukur. Ata nuk janë kundër së kaluarës, nuk janë kundër konvencioneve, nuk janë as kundër traditave; ata janë për të gjitha këto. Tradita duhet të jetë themel, e në atë themel mund të ngrihet tempull edhe më i mirë, shtëpi më e mirë.

Të flasësh për njeriun e ri, Kul Bhushan, është tepër rrezik. Njeriu i ri nënkupton ndërprerje të plotë të lidhjeve me të kaluarën, ndarje, çrrënjosje të së kaluarës, vdekje të së kaluarës dhe jetesë në të tashmen. E shprehitë e vjetra vdesin tepër vështirë. Ne gati jemi mësuar të dëgjojmë tregime për njeriun më të mirë; kjo gati është bërë pjesë e

gjakut tonë. Secili shenjtor, secili mahatma flet për njeriun më të mirë; ajo është puna e tij, ne këtë e dimë mirë. E ç' është me njeriun e ri? Në atë rast ne jemi të frikësuar. Ai sjell diçka krejtësisht të re; ai na dërgon në territor krejtësisht të panjohur, ai këmbëngul që të na çrrënjosë prej familjes. Kurse ne kështu kemi jetuar mijëra vite, të kushtëzuar jemi me atë mënyrë jetese, ne jemi bërë pjesë e saj. Vetëm disa njerëz të guximshëm mund t'ia lejojnë vetvetes daljen prej kësaj. Së këndejmi, porosia ime siç po duket iu kushtohet mu atyre të zgjedhurve.

Mbaje në mend, shprehitë e vjetra vdesin tepër vështirë – e religjionet tona, filozofitë tona janë tejet të vjetra, sistemi ynë i të jetuarit është tejet i vjetër. Kurse unë jam krejtësisht për diçka të re. Ne mendojmë se e vjetra është e artë – kurse unë them se ari është vetëm një pleh i zakonshëm! Unë pajtohem me Henri Fordin se historia është llomotitje. Tëra ato janë marrëzira! Ne duhet ta lirojmë njeriun prej krejt asaj që ka qenë më parë, duhet që këtë njeri ta lirojmë krejtësisht, plotësisht, kategorikisht.

***"Nënë, pse je martuar me babanë?"***

***"Ah!" – u përgjigj nëna. "Edhe ti po çuditesh me këtë!"***

*

***"A të kam takuar në Teksas?"***
***"Unë nuk kam banuar kurrë në Teksas."***
***"As unë. Duhet të kenë qenë dy njerëz tjerë."***

*

Kësofarë njerëzish të dehur, kësofarë njerëzish të pavetëdijshëm kanë dominuar mbi tërë njerëzimin.

Ka qenë ditë me shi. Dy të krisur kanë qenë në autobus. Kur autobusi është ndalur në semafor, njëri prej tyre ka shikuar për dritare dhe ka thënë: “Hej, Çarli, shikoje atë ujë! Dola unë për t’u larë!” Ai pastaj e ka hapur dritaren dhe ka kërcyer jashtë. Disa çaste më vonë miku i tij e ka dëgjuar klithmën: “Noto pak më tutje, Çarli, uji këtu është mjaft i cekët!”

*

Të marrët janë të dehur – ata kanë qenë faktori ynë vendimtar në të kaluarën. Ne nuk i kemi dëgjuar kurrë fjalët e të përndriturve. Njerëzit e përndritur nuk mund të flasin për njeriun më të mirë. Kjo do të ishte njësoj si t’i thoshe të sëmurit se do t’ ia japësh barin i cili do t’ia përmirësonte sëmundjen e tij. I sëmuri nuk dëshiron ta përmirësojë gjendjen, ai dëshiron të lirohet prej asaj sëmundjeje, ai dëshiron të jetë i shëndoshë.

*

Ka qenë e shtunë mbrëma; cirku është bërë gati për tërheqje. Pronari i cirkut është ndalur në binë dhe i është drejtuar masës së tubuar të njerëzve.

“Cirku ‘vëllezërit Dingling’ ia ofron pesë mijë dollarë atij që do t’i përmbushë këto kushte: ta detyrojë elefantin Zorba që të ulet; t’ia krehë jelen luanit Lea; dhe të bëjë dashuri me damën plakë.”

Nga prapavija e turmës ofrohet një bredharak, një tip i shkapërderdhur pijaneci duke thënë: “Unë e bëj këtë!”

Ata pastaj e kanë hapur derën e kafazit dhe pijaneci ka hyrë brenda. I është ofruar elefantit dhe e ka goditur fuqishëm në vete. Elefanti është ulur duke u dridhur. Të pranishmit kanë brohoritur. Pastaj, ai ka hyrë në kafaz me luanin dhe ka lindur luftë e rreptë, kacafytje, palavitje; luani ka ulëritur, pijaneci ka klithur... kaos i vërtetë.

Pas tridhjetë minutash ai ka dalë nga kafazi tërësisht i gërvishtur dhe i shkoqur. Luani ka mbetur përbrenda i shtrirë, duke marrë frymë me vështirësi. Pijaneci është ndalur pastaj përmbi udhëheqësit e programit dhe ka pyetur: “Mirë, e ku është ajo dama plakë të cilën duhet krehur?”

**OSHO**
*Theologia mystica*, *1980*

# SHKËPUTJA NGA E KALUARA

Problemet kyçe që theksohen në “*Ardhmëria jonë e përbashkët*” (raport i KB-së për krizën në botë - vër. e përkth.) – sigurimi i ushqimit, popullzimi dhe rezervat, llojet bimore dhe eko-sistemi, industria, ndotja dhe problemet urbane – vërtet janë vetëm një pjesë e vogël e problemeve të gjithmbarshme. Ai raport e ka huqur problemin kryesor. Ata e quajnë të nevojshme që kombet të veprojnë së bashku, por ata fare s’e kanë shikuar rrënjën e kësaj: Kush e ka ndarë Botën?

Ata pohojnë se ekonomia dhe ekologjia janë të lidhura, e ç’është me interesat e investuara të së kaluarës, me religjionin dhe politikën, që janë shkaqe të ndarjeve ndërnacionale? Të thuash se tash të gjithë duhet të punojmë që ta shpëtojmë ardhmërinë e përbashkët, domosdoshmërisht e kërkon edhe konstatimin se kjo situatë pikërisht është prodhuar nga ana e së kaluarës. Por ne edhe më tej jemi ditë e natë të lidhur për të kaluarën. Në qoftë se ne jemi përgjegjës për të kaluarën, kush atëherë është përgjegjës për ne? Ne jemi të krijuar nga ndikimi i së kaluarës, e siç po e shihni, ne jetojmë në mjerim të gjithmbarshëm.

Ne nuk i kemi krijuar të gjitha këto probleme: këto kanë qenë të krijuara nga ana e njerëzimit të mëparshëm. E nëse ne vërtet dëshirojmë të gjejmë zgjidhje për ardhmërinë, ne së pari duhet t’i zbulojmë rrënjët e këtyre problemeve të cilat janë të fshehura në të kaluarën. Duke i

shkundur gjethet nga lisi asgjë nuk mund të ndryshosh – rrënjët duhet prerë. E kur të fillosh nga rrënjët do të kesh telashe, se në rrënjën e të gjithave qëndrojnë politikanët, qëndrojnë religjionet e organizuara, qëndrojnë kombet – e njësia themelore e bashkësisë është martesa, prej nga burojnë të gjitha problemet tona themelore. Po qemë në gjendje ta eliminojmë martesën, atëherë të gjitha lidhjet kauzale me të do të zhduken – do të zhduken kombet, racat, politikanët e priftërinjtë; pikërisht shkaku i gjithë kësaj ata ngulmojnë edhe më tej për martesën – ata mirë e dinë se ajo është rrënja e të gjithave, dhe se ajo është e nevojshme që njeriun ta mbajë në gjendje robërimi e mjerimi.

Nëse duam të kemi ardhmëri tjetërfare nga kjo që po vjen, ne duhet ta ndajmë vetveten nga ndikimi i së kaluarës. Duket sikur njeriu ekziston vetëm shkaku i gjithë këtyre gjërave – shkaku i demokracisë, i socializmit, i fashizmit, i komunizmit, i hinduizmit, krishterizmit, budizmit, islamizmit. Realiteti do të jetë tjetërndryshe, krejt këto duhet të jenë në dobi të njeriut. E tërë e kaluara e njerëzimit është aq e stërmbushur me ideologji të krisura shkaku i së cilave njerëzit kanë qenë të kryqëzuar, të vrarë, të munduar, të kallur për së gjalli. Në tre mijë vjetët e fundit ne i kemi zhvilluar pesë mijë luftëra, që do të thotë se tërë kohën vetëm kemi luftuar, se nuk kemi krijuar asgjë tjetër, se nuk kemi mundur asnjëherë të kënaqemi me dhuratat e natyrës.

Ne duhet t’i hedhim të gjitha këto marrëzi. Ne asgjë nuk mund të bëjmë para se të mos i presim krejtësisht ato

rrënjë. Nevoja më e rëndësishme e njerëzimit sot është që të jetë i vetëdijshëm se krejt këtë ia ka përgatitur e kaluara; se nuk ka kuptim të vazhdohet e kaluara e tillë – kjo do ishte vetëvrasëse – e se një njerëzim i ri urgjentisht dhe gjithsesi është i nevojshëm.

# FAMILJA ËSHTË TEJKALUAR

Një trajtë e re e kolektivitetit do të realizohet. Unë nuk dëshiroj që ajo më të quhet “shoqëri” vetëm për atë që t’i iket konfuzionit të cilin mund ta imponojë mosprecizititeti i fjalës. Unë kolektivitetin e ri e quaj “komunë”. Fjala është me rëndësi. Kjo do të thotë: ku njerëzit nuk jetojnë vetëm së bashku, kjo do të thotë edhe se njerëzit jetojnë në unitet të thellë. Të jetosh bashkë është një – ne këtë e bëjmë. Secili qytet, secili fshat, mijëra njerëz jetojnë së bashku – por çfarë është ajo bashkësi? Njerëzit nuk i njohin as fqinjët e tyre të parë. Ata jetojnë në hapësirën e njëjtë, mijëra vetë, por duke mos qenë të vetëdijshëm për atë se jetojnë në po të njëjtën shtëpi. Ajo nuk është kurrfarë bashkësie, se në të nuk ka asgjë të përbashkët. Ajo vetëm është një turmë, masë njerëzish, por jo bashkësi. Prandaj, unë dua që fjala “shoqëri” të zëvendësohet me fjalën “komunë”. Shoqëria përfundon sipas parimeve themelore të caktuara, ti këtë duhet ta lëvizësh. Përndryshe, shoqëria, si e tillë, kurrë nuk ka për t’u zhdukur.

Njësia e parë dhe më e rëndësishmja e shoqërisë ka qenë familja. Nëse familja mbetet e tillë çfarë përgjithmonë ka qenë, as shoqëria kurrë nuk ka për t’u zhdukur, as religjioni nuk do të zhduket kurrë. Ashtu kurrë nuk do të mund ta krijojmë një botë, një njerëzim.

Familja është shkaktar i shumë sëmundjeve; ajo është gurthemeli i ndërtimit të çfarëdo kombi, race apo organizate religjioze. Kurse familja gjatë shekujve ua ka rrënuar lumturinë të gjithë meshkujve dhe femrave të njerëzimit. Për këtë, sot, në Perëndim, çdo e treta martesë përfundon me divorc dhe me pasoja të tmerrshme që bien mbi fëmijët. Shumica e përdhunimeve dhe vrasjeve të përgjithshme ndodhin në mes të anëtarëve të familjes. Struktura themelore e familjes bazohet mbi posesivitetin: bashkëshorti e posedon bashkëshorten e vet, e të dytë i posedojnë fëmijët e tyre. Atëherë kur filloni ta posedoni qenien njerëzore, ju ia merrni dinjitetin e tij, lirinë e tij, të njerëzishmen e tij të vërtetë. Ju ia keni marrë gjithë bukurinë e ia keni dhënë vetëm prangat; ndoshta edhe të arta – kafaz i mrekullueshëm, në vend të fluturimit të lirë – por ai kafaz i artë nuk mund t'ia japë qiellin dhe fluturimin e lirë.

Familja përpiqet të të ndajë prej tërë shoqërisë, njësoj siç populli yt përpiqet të të ndajë nga populli tjetër; kjo është po ajo e njëjta strategji e ndarjes. Kur njëherë të zhduket familja atëherë edhe shumë sëmundje psikologjike do të zhduken; shumë idiotësi politike do të zhduken. Prandaj, gjëja e parë dhe e rëndësishme është se komuna do të jetë e privuar nga familja. Implikimi është i qartë: aty më nuk do të ketë martesë. Dashuria kështu, për të parën herë, do ta fitojë atë respekt të cilin nuk e ka pasur me shekuj. Dashuria atëherë do të jetë ligji i vetëm në mes të dy qenieve. Nëse ata vendosin të jetojnë së bashku, vetëm

gëzimi do të jetë forca detyruese për ta. Dhe mbaje në mend, si çdo gjë që është e vërtetë, edhe dashuria ndryshon. Vetëm disa gjëra të pavërteta, ndonjëfarë plastike, mbetet gjithmonë e njëjtë. Martesa është përhershmëri, por ajo përhershmëri e vret dashurinë. Ajo është varri i dashurisë ku martesa e ndërton shtëpinë e vet. E natyrshme është që ajo të sjellë vetëm agoni, mërzi, vuajtje, robëri të përhershme dhe destruksion të vërtetë të spiritualitetit njerëzor.

Modeli i komunës do të jetë bashkësia, shoqërimi i shpirtrave të lirë. Kurse fëmijët do t'i takojnë bashkësisë, e jo prindërve. Prindërit tashmë kanë bërë mjaft probleme; atyre më nuk do t'u lejohet që t'i shfrytëzojnë fëmijët e tyre – përndryshe qëllimet e tyre janë përherë të mira. Por çfarë të bëhet me atë qëllim të mirë të tyre? Rezultatet janë përherë të këqija dhe të shëmtuara. Ata i mësojnë fëmijët e tyre që të jenë rivalë, kurse çdo rivalitet sjell xhelozinë. Ata fëmijët i mësojnë të jenë dikushi dhe diçka në botë, të "bëjnë emër" për vete. Kjo nga jeta krijon luftë, kjo nuk është më jetesë e gëzueshme veçse luftë e pandalshme – aq destruktive saqë e shuan gjithë gëzimin, gjithë harenë, lulet e jetës, duke të ta lënë vetëm hidhëtinë e luftës për prestigj, për para dhe pushtet në shoqëri. Jeta kështu bëhet vetëm një arenë lufte.

I tërë faji bie mbi prindërit. Ata kanë jetuar si dofarë qeniesh ambicioze, ata kështu e kanë asgjësuar vetveten. Ata këtë tash e bartin te fëmijët e tyre si një trashëgimi, i bartin dëshirat e tyre të parealizuara, ambiciet e

papërmbushura. Ky lloj i sëmundjes bartet prej njërit brez në tjetrin. Ne duhet t'i mbrojmë fëmijët nga e kaluara. E mënyra e vetme që ta arrijmë këtë është që ata t'i takojnë komunës. Fëmijët më nuk do të jetonin me prindërit e tyre veçse në objektet e komunës, ashtu që prindërit më nuk do të mund t'i helmonin mendjet e tyre. Prindërit do të mund të takoheshin me ta dhe ta kalonin vikendin së bashku, por fëmijët do të rriteshin të pavarur. Kurse komuna do të kujdesej që të mos ndodhte kurrfarë ndikimi i ideologjisë religjioze, politike, racore apo klanore – i të gjitha atyre gjërave që do të mund të shkaktonin përçarje në vetëdijen e fëmijës. Kjo është mënyra e vetme që të pritet vazhdimësia me të kaluarën. Do të ishte e një rëndësie të madhe sikur fëmijët të mund t'i shihnin gjërat në një dritë tjetërfare.

Të kesh vetëm një baba apo një nënë psikologjikisht është e rrezikshme; se, po qe se fëmija është djalë ai do ta imitojë babanë, e nëse është vajzë do të mundohet ta imitojë të ëmën. Kështu zhvillohet një problem i madh psikologjik. Babai dhe nëna do të lëvizin dhe do t'ia lënë vendin dajës dhe dajeshës. Mund të jenë shumë dajallarë dhe dajesha... nëna mund të jetë dajesha kryesore, kurse babai daja kryesor, por asgjë më tepër se kjo. Mirë është që familja të zhduket. Sikur fëmijët të ishin në duart e komunës – unë veçse kam eksperimentuar me këtë dhe kam arritur rezultate të kënaqshme – fëmijët do të ishin shumë më të lumtur, sepse ashtu do të ishin dukshëm më të lirë. Kurrfarë kushtëzimesh nuk do t'iu imponoheshin. Kështu shumë më herët do të piqeshin, se askush nuk do ta bënte të

varur – do të bëheshin herët të pavarur. Askush nuk do të flijonte për t'i ndihmuar; ashtu që ata vetë do të përpiqeshin të mësonin sesi t'i ndihmojnë vetvetes. Kjo do t'ua sillte pjekurinë, qartësinë, rolin e caktuar. E duke u zhdukur familja, ashtu do të zhdukej edhe kombi pasi që familja është njësi përbërëse e kombit.

Së këndejmi jam tejet i kënaqur kur shoh se familja po shkapërderdhet e po shkatërrohet, meqë e di se pas kësaj edhe kombi do të zhduket. Me këtë do të shkonin edhe të ashtuquajturat religjione, sepse familja është ajo e cila ta imponon religjionin, nacionalitetin dhe të gjitha gjërat tjera të ngjashme. Njëherë kur familja zhduket, kush do të mund të ta imponte krishterizmin apo hinduizmin? Në të vërtetë, edhe në këtë çast të gjithëve ju është imponuar ideja e huaj e të kuptuarit të botës, e edhe më tutje jetoni sipas modelit të ndokujt tjetër. Kjo vetëm e kushtëzon agoninë e madhe, mjerimin dhe mërzinë, e ta merr krejt gëzimin e jetës. Secili duhet të sillet në harmoni me parimet e veta, qoftë për të krijuar muzikë, qoftë për të pikturuar, për të shkruar poezi, apo për të kultivuar pemë më të mira, të lashta më të mira, për të ndërtuar sheshe më të mira. Të gjithëve duhet t'iu mundësohet dhe t'iu lejohet që t'i zhvillojnë potencialet e veta. Modeli i komunës do t'i sillte dinjitet secilit individ. Modeli i një bashkësie të këtillë do të sillte dukshëm më tepër inteligjencë dhe do të lejonte që njerëzit të rriteshin në mënyrë inteligjente, të hulumtonin pas së vërtetës, ta kërkonin të vërtetën e tyre, sepse vetëm kështu njeriu mund të bëhet më inteligjent.

Vetëm duke gjurmuar e hulumtuar mprehet inteligjenca. Njeriu kohë të gjatë ka jetuar në mënyrë jointeligjente, sepse të gjitha religjionet kanë imponuar vetëm një gjë: besimin. Kurse besimi është vetëm helm për inteligjencën. Ata e kanë imponuar vetëm një gjë: besimin. Kurse besimi është kundër rritës. Njeriu i ri, për të cilin unë jam i interesuar, nuk do të ketë kurrfarë sistemi të besimit dhe nuk dot të sjellë kurrfarë besimi. Ai do të jetë gjurmues, hulumtues; jeta e tij do të jetë *jetë* e zbulimeve të mëdha, e zbulimeve në botën e jashtme dhe e zbulimeve në botën e brendshme të qenies së vet.

Unë dëshiroj që çdo qenie të jetë hulumtues: Galileo, Kopernik, Kolombo të botës së jashtme; kurse Gautam Buda, Zaratustra apo Çuan Çu të botës së brendshme të qenies së tyre. E tërë përpjekja ime është e koncentruar në një gjë: *ta krijoj njeriun e ri* të ngjashëm me "*ZORBA BUDËN*". Në këtë bashkësi secili ka për të poseduar të dy kualitetet: kualitetin e *ZORBËS* dhe kualitetin e *BUDËS* – shumë i interesuar për botën e jashtme, e po ashtu i dorëzuar në gjirin e dashurisë për hulumtimin e brendshëm. Atë ditë që do t'i sintetizosh të dy kualitetet, atë ditë do të jesh njeriu i ri, e ai njeriu i ri do të jetë shpëtimtari i njerëzimit.

Komuna do të jetë tubim i hulumtuesve, i dashnorëve, i miqve, i njerëzve kreativë nga të gjitha fushat e jetës. Ne mund ta krijojmë parajsën mbi tokë.

# KOMBI ËSHTË I VJETËR

Kombet janë bërë trajta të vjetruara të shoqërizimit – por ato edhe më tutje ekzistojnë dhe kështu i krijojnë problemet më të mëdha të njerëzimit. Nëse botën e shikoni nga perspektiva e zogut, ka për t'u lajmëruar një ndjenjë shumë e çuditshme se ne i kemi të gjitha – e na duhet vetëm një njerëzim unik.

Për shembull, në Etiopi njerëzit vdesin nga uria – mijëra njerëz në ditë – kurse në Evropë gjuhet ushqimi me vlerë prej miliona dollarësh. Kushdoqoftë po shikoi prej anësh ka për të konstatuar se ky njerëzim është i çmendur. Me mijëra njerëz vdesin nga uria derisa kodra tëlyeni e ushqime të tjera gjuhen në oqean. Por Etiopia nuk është në përbërjen e botës perëndimore. Interesi i tyre është ta shpëtojnë ekonominë dhe statusin e tyre në botë. E për të mbrojtur strukturën e tyre ekonomike, ata pranojnë të asgjësojnë sasi kolosale ushqimi në vend se t'ua shpëtojnë jetën mijëra njerëzve. Ky problem është botëror dhe zgjidhja e tij duhet të jetë në nivelin botëror.

Unë kam përshtypjen se të mirat materiale po grumbullohen atje ku nuk janë të nevojshme, ndërkaq në anën tjetër vetë jeta e popujve varet prej tyre. Një Qeveri Botërore do të thotë vështrim i tërë situatës në botë, kurse gjërat dhe të mirat materiale të barten atje ku ato janë të nevojshme. Ai është një njerëzim. E kur kemi për të menduar në kuptimin e një bote, atëherë edhe ekonomia do

të jetë unike. Pikërisht para pak kohësh Amerika i ka fundosur në det tepricat e veta të ushqimit, e vetëm shpenzimet e kësaj pune kanë kushtuar me miliona dollarë. Kjo nuk ka qenë fare çmimi i atij ushqimi por vetëm shpenzimet e bartjes dhe të fundosjes në oqean. Sakaq, edhe vetë Amerika ka tridhjetë milionë njerëz të cilët nuk kanë ushqim të mjaftueshëm. Këtu nuk është çështja që ai ushqim t’i jepet dikujt tjetër, këtu është fjala se ata nuk kanë dëshiruar që t’ia dhurojnë as popullit të tyre. Ndaj, problemi lind këtu! Nëse ju iu jepni ushqim pa pagesë atyre tridhjetë milionë njerëzve, atëherë ata të tjerët do ta shtronin pyetjen logjike: “Pse ne duhet ta paguajmë ushqimin tonë?” Atëherë çmimi do të binte dukshëm. Me aso çmimesh të ulëta fermerët nuk do të ishin të interesuar që ta prodhonin ushqimin. Ku është çështja? Në frikën nga çrregullimi i ekonomisë ata lejojnë që tridhjetë milionë njerëz të tyre të vdesin nga uria rrugëve, kurse industritë me këtë rast ta hedhin tepricën e tyre në oqean. Dhe jo vetëm kjo, tridhjetë milionë njerëz në Amerikë vuajnë nga marrja e tepërt e ushqimit. Shkenca është krejt gati për t’iu ndihmuar – ajo është tepër thjesht – pasi që ky problem kërkon vetëm një intervenim të thjeshtë kirurgjikal në tru dhe problemi i ngrënies të tepërt do të zhduket. Tridhjetë milionë njerëz vdesin nga ngrënia e tepërt, tridhjetë milionë njerëz vdesin nga uria – ata gjashtëdhjetë milionë njerëz do të mund të shpëtonin vetëm me pak mirëkuptim. Për këtë është i nevojshëm vetëm një vështrim nga perspektiva e zogut për të vënë re se e tërë bota është unike. Problemi

ynë na ka sjellë deri tek kjo situatë ku duhet të këmbëngulim që ta rilindim njeriun, që ta transformojmë, që t'ia transformojmë traditat e tij të lashta, kushtëzimet e tij – pasi që këto kushtëzime dhe sistemi i tillë arsimor, si dhe kësofarë religjionesh kanë kontribuar që kjo krizë në botë ta arrijë kulmin. Vetëvrasja e këtillë e përgjithshme është rrjedhojë e të gjitha kulturave tona, e filozofive tona, e religjioneve tona. Të gjitha këto kanë marrë pjesë në atë në një mënyrë të çuditshme – pasi që asnjë nga to kurrë nuk ka menduar për tërësinë. Të gjithë kanë shikuar vetëm në pjesët e vogla, asnjëra nuk ka mundur ta kundrojë tërësinë.

Kurse gjëja më e rrezikshme në krejt këtë është se përgatitja për këtë vetëvrasje globale, nga ana e të gjitha kombeve, ka qenë në emër të luftërave dhe fitoreve – krejt kjo është aq fëmijërore dhe marroqe. Ju vetëm mund ta shihni se ç' respekt i bëjnë kombet një cope të zakonshme arni e cila quhet flamur, e nëse ajo mënjanohet atëherë ka për t'u zhdukur e tërë fama dhe liria e tyre – ju nuk guxoni ta ofendoni flamurin kombëtar. Kjo është situatë e përgjithshme e retardimit njerëzor. Kurse fakt i thjeshtë është ai se bota është e pandarë.

Ç' nevojë ka për aq shumë kombe, pos për t'u kënaqur ego-stimulimi i disa njerëzve? Nuk ekziston kurrfarë nevoje tjetër. Pse Gjermania do të ishte në hall shkaku i imigrimit e të insistonte për shtimin nacional, në kohën kur Toka vuan nga stërpopullzimi? Sikur të ekzistonte vetëm një Qeveri Botërore, atëherë populli do të zhvendosej nga njëra pjesë e planetit në tjetrën. Atëherë,

kur në njërën pjesë do të ishte zvogëluar popullzimi, atëherë lehtë ai popullacion do të ishte përmbushur nga vendet tjera ku popullzimi është më i dendur.

Sikur të kishte vetëm një Qeveri Botërore, pa ndasi në mes të popujve, dhe sikur të ishte e lejuar lëvizja e lirë pa kurrfarë pasaportash apo vizash apo çfarëdo kushtëzimesh tjera idiotike, atëherë të gjitha problemet do të ishin tejkaluar lehtë.

# QEVERIA BOTËRORE

Një Qeveri Botërore ka qenë e propozuar nga ana e Lidhjes së Popujve qysh para Luftës së Dytë Botërore, por ajo ide nuk ka pasur sukses. Ajo thjesht ka mbetur vetëm një klub debatues. Lufta e Dytë Botërore krejtësisht e ka asgjësuar kredibilitetin e vërtetë të Lidhjes së Popujve. Por, domosdoshmëria e tillë akoma është e pranishme; kështu janë krijuar Kombet e Bashkuara. Por kjo organizatë e sapolindur ka qenë edhe më e pasuksesshme. Ajo edhe më tej më së shpeshti është vetëm një klub debatues i cili nuk ka ndonjë fuqi. Ata vështirë mund të zbatojnë çfarëdoqoftë; shpesh çdo gjë mbetet vetëm në nivelin e shqyrtimeve formale.

Që kjo organizatë të jetë e suksesshme, më së pari duhet të arrihet një Qeveri Botërore. Të gjithë popujt armët e tyre, ushtritë e tyre, do t'ia dorëzonin asaj Qeverie Botërore. E kur do të ekzistonte vetëm një qeveri atëherë nuk do të kishte nevojë për ushtri, as për armë. Me kë atëherë do të luftohej? Kurse tash secili shtet i madh, secila fuqi, është e pajisur me armatim nuklear, dhe tash në planet ka aq shumë armatim nuklear shkatërrues, saqë ky planet me të mund të jetë i shkatërruar shtatë herë. Aq shumë kemi sot armatim nuklear në dispozicion saqë secili prej nesh mund të jetë i vrarë shtatë herë. Ne kemi aq shumë helme lufte saqë mundemi që çdo gjë të gjallë në Tokë ta asgjësojmë nga pesë mijë herë. Kjo nuk është e nevojshme,

vetëm njëherë mjafton – por politikanët nuk donë të japin asnjë shans. Fytyrat e tyre janë vetëm maska. Ata e flasin njërën, e e bëjnë tjetrën.

Politikanët, thellë në vete, janë të pafuqishëm – përndryshe, prej nga aq shumë motiv për pushtet. Ata e ndiejnë dobësinë e tyre, pamundësinë, inferioritetin; ata mirë e dinë se janë askushi. Por nëse ata mund ta mposhtin, ta përkulin masën mediokre me përmbushjen e nevojave të tyre – kjo është marrëveshje reciproke, ujdi e mirë. Atëherë iu jepet besimi dhe iu ofrohet mundësia, e kur njëherë ata e fitojnë atë fuqi, ata rëndom i harrojnë të gjitha premtimet e tyre; në të vërtetë, kurrë as që kanë për të menduar më për to. Vetëm kur ata e fitojnë pushtetin, atëherë ju keni për t'i parë fytyrat e tyre të vërteta. Politikani nuk është asgjë tjetër përpos egoist. Ai përbrenda vetes e ndien inferioritetin – dhe frika prej kësaj krijon inferioritet. Ai përpiqet të jetë dikushi për t'i ikur ati inferioriteti. Pushteti ashtu ia jep shansin: ai atëherë sheh sesi miliona njerëz janë nën çizmen e tij. Ai tash mund t'ia konfirmojë vetvetes se më nuk është askushi, ai tash është dikushi. E ai atëherë edhe fillon të sillet në atë mënyrë. Ai zë ta shfrytëzojë pushtetin e vet. Kur njëherë të jetë në pushtet, ai kurrë më nuk ka për të dëshiruar të zbresë prej atij froni sepse fare mirë e di se kur do të mbetet pa pushtet përsëri do t'i ekspozohet zbrazëtisë së vet, ndjenjës së inferioritetit, pamundësisë së tij. E pushteti është në duart e këtyre njerëzve. Cilidoqoftë prej të marrëve mund ta trusë sustën dhe t'i jap fund njerëzimit – dhe tërë jetës në tokë.

Kombet e Bashkuara duhet të transformohen nga një organizatë formale në një Qeveri të vërtetë Botërore, e të gjithë popujt do të duhej t'i nënshtroheshin vullnetit të saj dhe t'ia dorëzonin armët. Atëherë do të bëhej e mundur që të gjendej rruga që industria e armatimit të shndërrohej në diçka më kreative. E miliona njerëz të cilën do të ndodheshin në ushtri do të shfrytëzoheshin për qëllime tjera më kreative; të gjithë shkencëtarët të cilët popujt i kanë shfrytëzuar për fuqinë e tyre do të vinin nën drejtoratin e Kombeve të Bashkuara për disa programe më kreative.

Kështu secili kryetar qeverie i vendit të caktuar do të ishte anëtar i asaj Qeverie Botërore, kjo do të nënkuptonte se të gjithë ata kryetarë bashkërisht do të vepronin në një drejtim. Ata më nuk do të kishin kurrfarë fuqie, sepse çështja e mbifuqisë atëherë do të ishte e tepërt. Ata atëherë do të bënin garë se cilët do të ndërtonin më shumë rrugë të mira apo ura në vendet e tyre. Do të ekzistonte mundësia që disa shtete edhe t'i kundërviheshin kësaj ideje; atëherë ato do të bojkotoheshin prej të gjithave si të mos ekzistonin. Me to më nuk do të kishte kurrfarë bashkëpunimi as komunikimi ashtu që ato të detyroheshin të merrnin pjesë në bashkësinë unike të popujve. E ato nuk do të mund t'i kundërviheshin Qeverisë Botërore. Ato do të duhej të përshtateshin. Prandaj do të ishte më mirë që të dorëzoheshin me sjellje të mirë. E edhe atëherë ato do t'i kishin qeveritë e tyre, do t'i kishin organet e tyre të brendshme, forcat popullore të cilat do t'i mbanin punët e brendshme, por nuk do kishte nevojë të kishin armë

bërthamore dhe aq shumë miliona njerëz nën armë me qëllim që t'i përgatisin për të vrarë.

Anëtarët e Qeverisë Botërore do ta zgjidhnin Kryetarin botëror. Por ai kryetar nuk do të zgjidhej nga ana e anëtarëve të Qeverisë Botërore, por nga jashtë. Atëherë një gjë do të ishte krejtësisht e sigurt – se ai nuk do të ishte politikan. Ai mund të jetë poet, piktor, mistik, valltar, por jo edhe politikan. Krejt, veçse jo asofare! Kështu ne do të mund ta asgjësonim pushtetin politik që na ka imponuar tortura në të kaluarën. Mënyra sesi KB-ja tash vepron, me këshillin e disa vendeve, do të ishte tejkaluar. Kjo është po ashtu një derdhje e fuqisë, e kjo mund të jetë shkaktar i shumë fatkeqësive: vetëm *një* Qeveri e fuqishme do të mund t'ia impononte veton mbarë botës. Përndryshe, të gjithë kryetarët e popujve të ndryshëm do të votonin në harmoni me vullnetin e popullacionit të arsimuar të atij populli, dhe atë me votues të lartarsimuar. Kjo kishte për ta ndërruar tërë strukturën e fuqisë në tokë. Vetë detajet në atë punë atëherë do të mund të viheshin krejt lehtë.

# ARDHMËRIA E ARTË

Në realitet nuk ekzistojnë shumë probleme. Problemet për të cilat flasin njerëzit – si ato të raportit të komisionit botëror të KB-së “*Ardhmëria jonë e përbashkët*” – janë vetëm nusprodukte; ato janë vetëm biskaja të kësaj mënyre të jetës. Nuk ekzistojnë mënyra që këto të mënjanohen. Ti mund t’i shkurtosh, por kjo do të jetë vetëm zgjidhje e përkohshme. Madje edhe po u prenë, do të jetë vështirë, sepse atëherë të gjitha mendjet ortodoksiste do të jenë kundër kësaj. Aty vetëm dy gjëra janë të nevojshme. Qeveria Botërore është një nevojë krejtësisht e domosdoshme dhe urgjente, kurse neve na duhet edhe Akademia Botërore e Shkencës e cila do të përpiqej për të na nxjerrë nga të gjitha fatkeqësitë. Asnjë shkencëtari nuk do t’i lejohej të krijonte asgjë që do të ishte destruktive, vetëm se do të mund të toleroheshin zbulimet shkencore dedikuar kreativitetit.

Tash është momenti për këtë. Tash ne mund të këmbëngulim ta krijojmë një botë. Kjo krizë momentale është kriza e artë, sepse njerëzit zakonisht ndryshojnë vetëm nën stres të madh. Nëse kriza është e durueshme, njerëzit do ta tolerojnë. Por tash ne jemi në asofarë pozite ku gjërat më nuk mund të tolerohen. Nuk ka më kohë për komisione të ndryshme dhe raportet e tyre. Problemi është tejet i thjeshtë. Këto probleme vetëm duhet qartë t’i tregohen mbarë njerëzimit: këto probleme janë krijimtari

juaja, kurse ju ato edhe më tej po i krijoni. Pikërisht nevojitet zgjuarsi e madhe për të pasur mundësi ta përhapim vetëdijen për atë sesi ne jemi ata të cilët i përkrahim këto probleme; kështu të gjithë do të duhej të ishin të vetëdijshëm se ne duhet të mos u ofrojmë përkrahjen tonë dhe të ndërmarrim disa hapa praktikë. Për shembull, në qoftë se dikush do të dëshironte të ishte qytetar i botës, KB-ja do të duhej personit të tillë t'ia lëshonte pasaportën ashtu që ai më nuk do të ishte i lidhur me kurrfarë kombi të caktuar. Kjo do të ishte vetëm edhe një hap i vogël, por ky menjëherë do të mund të bëhej edhe një hap tepër i madh në zgjidhjen e të gjitha problemeve tona. Ata do ta krijonin një atmosferë të përshtatshme.

Realizoje përgjegjësinë: njeriu kurrë deri më tani nuk i është nënshtruar përgjegjësisë, përgjegjësisë për ta rishqyrtuar krejt të kaluarën e vet, për ta vështruar atë që nga vetë fillimi, që përgjegjësia të rrjedhë nga qenia jote. Sepse ky planet mund të jetë i tejmrekullueshëm, magjik, mahnitës. Ne këtë mund ta prekim me duart tona – këtë kurrë s'e kemi provuar deri tash. Njeriut akoma nuk i është dhënë shansi t'i zhvillojë mundësitë e veta për rritë, për zhvillim, që t'i sjellë vetvetes përmbushje dhe kënaqësi.

Ardhmëria nuk do të jetë vetëm shpresë dhe mundësi – këto vetëm janë disa fjalë të tmerrshme. Ardhmëria do të jetë krejtësisht jona. Ne gjithmonë kemi jetuar me idenë për të kaluarën e artë, ajo kurrë nuk ka qenë e artë. Vetëm tash ne mund ta krijojmë ardhmërinë e cila do të jetë vërtet e art. Prandaj unë them: Njeriu i Ri është

revolucioni më i madh i cili ndonjëherë ka mundur të ngjajë në botë. E kur ta njohim botën e vjetër me të gjitha mjerimet e veta, vetëm atëherë do të mund ta mënjanojmë atë mjerim dhe ankth; ne mund ta mënjanojmë tërë atë xhelozi, të gjitha ato seriozitete, të gjitha hidhërimet, të gjitha luftërat dhe të gjitha tendencat negative. Ai njeriu i ri do të thotë se ne më askujt nuk do t'ia lejojmë që të na flijojë në emër të disa fjalëve dhe emrave të bukur. Ne kemi për ta jetuar jetën tonë jo në harmoni me gjakimet tona, në harmoni me intuitën tonë të pasionit; por ne do të jetojmë nga çasti në çast; askush më nuk ka për të na ngashënjyer me premtimet për "nesër".

Njeriu i ri nuk mbështetet në të vjetrën; ai nuk është fenomen kontinual, kurrfarë superstrukture. Njeriu i ri është lindja e një njeriu krejtësisht tjetër – i pakushtëzuar, pa kurrfarë kombi, pa religjion, pa kurrfarë ideje për diskriminim në mes burrit e gruas, të bardhëve e të zinjve, lindjes e perëndimit apo veriut e jugut. Njeriu i ri duhet të jetë esenca e vërtetë e kësaj toke, i interesuar vetëm si ta përmirësojë gëzimin e të jetuarit, kënaqësitë në jetë – më shumë krijimtari, më shumë bukuri, më shumë humanitet, më shumë përdëllim.

Ne mund të kalojmë nëpër transformim të plotë: ne mund të krijojmë njerëz të padjallëzi, njerëz të dashurisë, njerëz që frymojnë në liri, njerëz që i ndihmojnë njëri-tjetrit për të qenë të lirë, të cilët kultivojnë dhe mundësojnë që të tjerët t'i zhvillojnë kreativitetet tjera, që të jenë të

çmueshëm dhe të respektuar. Njeriu i tillë i ri është manifest i njerëzimit të ri, i një njerëzimi.

Ky është një çast i madh dhe i lumtur – që të jemi në këso situate sfiduese. Ky nuk është rast dhe rrethanë që do ta shkatërrojë këtë botë; ky vetëm do t'i rrënojë tempujt, politikanët dhe të gjithë ata të cilët me ethërime mbahen për të kaluarën. Prandaj nuk ka nevojë që të frikësohemi për ardhmërinë. Shkenca me kohë ka dalë në skenë për ta konfirmuar këtë sfidë. Ky është një shans i artë; sepse po qe se i tërë njerëzimi bëhet i vetëdijshëm për rrënjët e të gjitha problemeve, atëherë zgjidhja e atyre problemeve do të jetë tepër e thjeshtë.

**OSHO** ***Sfida më e madhe: ardhmëria e artë***

# KY ËSHTË BEKIMI IM PËR DITËLINDJEN TËNDE

***Osho i dashur!***

***Sot i mbushi tridhjetë vjet dhe dëshiroj të them se këtu në komunë kam pësuar ndryshime të shumta dhe të rëndësishme. Kam qenë në gjendje që të çilem ndaj njerëzve si kurrë deri tani, e edhe njerëzit m'u kanë ofruar në të njëjtën mënyrë. Gjërat po zhvillohen aq mirë sa kurrë nuk kam mundur as ta marr me mend. Unë vetëm dua të të them faleminderit.***

Kurrë nuk dihet. Individi kurrë nuk di para se diçka t'i ndodhë, sepse ne mbetemi të kufizuar me përvojat tona të së kaluarës, me tërë atë që kemi njohur deri tash. Të panjohurën ne as nuk mund ta paramendojmë. Ne atë nuk mund ta presim, se as nuk dimë se çfarë është ajo. Gjithmonë kur ajo shfaqet, të kaplon befasia. Krejt çka është e tejmrekullueshme, e vërtetë, gjithmonë vjen si befasi. *Kjo është një nga bekimet më të mëdha të jetës:* ***mundësia që të jeni të befasuar***. Njëherë po e humbe këtë mundësi, ti atëherë je i vdekur. Gjithnjë derisa gjërat në jetë mund të të befasojnë, ti je akoma gjallë. E sa më shumë gjëra që kanë për të befasuar, aq më shumë do të jesh i gjallërishëm. Prej kësaj përbëhet gjallëria e fëmijës: atë të gjitha e mahnitin, madje edhe trivialitetet. As që mund të besojmë se me çfarë gjërash përgjithësisht ai mund të çuditet – madje edhe me një dru krejtësisht të zakonshëm,

zog, apo qen, apo mace, me gurzit në plazh... Ai me të është shumë më tepër i befasuar sesa po ta gjenit ju kohinorin, diamantin e madh – madje as atëherë ju nuk do të ishit të befasuar. Por, pasi që ai është i prirur të befasohet dhe pasi e ka mundësinë që të jetë i befasuar me jetën, çdo gur atëherë mund t'i bëhet diamant. Nëse nuk mund të befasohesh, madje edhe diamanti do të jetë një gur i rëndomtë.

Jeta në vetvete bart aq domethënie sa ju keni mundësi të jeni të befasuar – mundësi që të jeni të magjepsur, të jeni të mahnitur. Prandaj gjithmonë këmbëngulni që të jeni të hapur për të gjitha. Dhe gjithmonë ngulmo që t'ia përkujtosh vetvetes se jeta është e pakufishme. Ajo është gjithnjë një proces i pandërprerë; ajo kurrë nuk vjen tek fundi i saj. Ajo është diçka e pafund, udhëtim i përjetshëm, kurse secili çast është i ri, secili çast është i posaçëm. Kur them se secili çast është i posaçëm, unë mendoj në atë se secili çast të kthen kah veçantitë e tua. Lirohu dhe sodite këtë, atëherë bukuria e pabesueshme dhe jashtëzakonisht e butë ka për t'u bërë jotja pa kurrfarë arsyeje; vetëm kërkoje, dhe ajo do të jetë jotja.

Njerëzit humbasin shumë pikërisht shkaku i diturisë. Sa më shumë që të kesh menduar aq më pak gjëra në jetë do t'i kesh të kuptueshme, gjithnjë e më pak do të ketë befasi; sa më tepër që të dish, aq më pak do të kesh mundësi të mahnitesh me jetën. Sa më tepër që të dish, aq më tepër do të jesh përsëritës, reprodukues i vërtetë: më nuk ke për të qenë origjinal. Tash gjërat vijnë e shkojnë

para syve të tu, por ti *nuk* mund t'i shohësh, sepse sytë i ke të mbuluar me pluhur, e mendjen përplot mendime të dalldisura. Ti së tepërmi je i robëruar me diturinë tënde, ashtu që e panjohura nuk mund të depërtojë në jetën tënde. Kurse Zoti jo vetëm që është i panjohur – ai madje është edhe i panjohshëm. Mendja mund të njihet, meditimi mbetet në sferat e së panjohurës, kurse Zoti është i panjohshëm – i cili gjithmonë mbetet si ndonjë horizont që kufizohet me të panjohurën. Sa më tepër i afrohesh atij, ai është aq më larg. Ai është gjithnjë si ylberi, ti kurrë nuk mund ta arrish. Mund të provosh, por çdo përpjekje do të jetë e tepërt sepse ai është diçka që nuk mund të arrihet.

Zotin është e pamundur ta arrish, e pasi që kjo është kështu, jeta është e tejmrekullueshme. Pasi që kjo nuk është e mundur, jeta atëherë është një dramë pabesueshmërisht e bukur. Nëse çdo gjë do të bëhej e mundur dhe e njohur, jeta atëherë do ta humbiste kuptimin e vet. Pikërisht nga ky shkak në Perëndim jetës i ka humbur shumë më tepër kuptimi sesa në Lindje. Pasi që shkenca të ka nënshtruar para diturisë dhe pasi që pluhuri i diturisë ka rënë mbi ty, mundësia që t'i ekspozohesh befasisë dhe mistereve është gjithnjë e më e vogël e më e vogël. Ti gati je bërë i pandjeshmëri ndaj së panjohurës. Kjo është varri yt i vetëm, vdekja jote e vetme – të mendosh se po di. Gjithnjë përpiqu t'i nënshtrohesh së panjohurës dhe së panjohshmes... Ky është bekimi im për ditëlindjen tënde.

**Osho*: Të mos dridhesh mbi të gjitha***

# QESHU VETËM ATËHERË KUR PËR ATË NDIEN NEVOJË

***Osho i dashur!***

***Ndonjëherë kur qeshi e ndiej se këtë e bëj përkundër ndjenjave të mia. Atëherë vazhdoj të qesh, por shkaku i kësaj ndihem keq.***

Po, po... kjo është e mundur. Kjo është e mundur te shumë njerëz, sepse shoqëria në ty ka shkaktuar përçarje – në të gjithë. Shoqëria pret që ti të qeshësh edhe në momentet kur të qeshurit nuk është kurrsesi i mundur. Kjo është bërë një mani shoqërore. Disa njerëz aq shumë qeshin saqë nuk dinë më se a vjen ajo vërtet prej qenies së tyre apo jo. Ata thjesht vazhdojnë që formalisht të zgërdheshen dhe kështu e këpusin sinkronizimin me brendinë e tyre. Ndonjëherë ndihesh i palumtur, por buzëqeshja edhe më tej qëndron mbi fytyrën tënde. Kjo është sjellje turbulente, si të funksiononin në ty dy persona.

Prandaj në kohën prej një muaji bëje një gjë: përpiqu që të jesh sa më i vetëdijshëm. Qeshu vetëm atëherë kur të ndiesh se ajo është nevojë jotja e vërtetë. Madje edhe po ta ndiesh se ajo është kundër karakterit tënd, kundër rutinës tënde të të sjellit, për një muaj, pikërisht atëherë kur e zë vetveten sesi qeshesh kur ajo nuk vjen nga brendia jote, dhe kur për të nuk ndien nevojë, ndërprite atë në çast, në mesin e asaj të qeshure. Madje edhe nëse kjo të

duket jo lehtë e realizueshme dhe nëse të tjerët do të mendojnë se je pak i çuditshëm, mos u brengos për këtë. Kjo do të jetë vështirë sepse qeshja është mirë e paguar. Kur iu qesh njerëzve, qoftë edhe duke mos menduar ashtu, dhe kur ata ndihen mirë, bëjnë që edhe ti të ndihesh mirë. Kur dikujt i buzëqesh, ai mendon se ti je i lumtur që po e sheh atë – kurse ti vetëm i buzëqesh me atë buzëqeshjen tënde të mjerë dhe të zbrazët. Kjo nuk ka të bëj asgjë me të! Por ai ndihet mirë, e kur të ndihet mirë, edhe ai të buzëqeshë ty. Ai të flet gjëra të bukura: se ti je njeri i mirë, se je i këndshëm – kurse ti për këto buzëqesh, dhe kjo shkon në pafundësi.

Nëse e ndërpret të qeshësh me buzëqeshjen tënde të rrejshme ke për ta ndier sesi një gjë e çuditshme ka ndodhur. Njerëzit nuk do të jenë më aq miqësor ndaj teje. Ti ke për t'u bërë i veçantë në shoqëri; njerëzit do të tentojnë të të largohen. Dhe këtë konfirmoje, pranoje edhe këtë. Për një muaj, pavarësisht se me çfarë çmimi, qeshu vetëm atëherë kur për këtë ndien nevojë. Kjo ka për të sjellë nivelimin e kohës.

**Osho:** ***I dashuri i zemrës sime***

# MEDITIMI

“Meditimi është vetëdije për atë se nuk je mendje. Kur vetëdija depërton gjithnjë e më thellë e më thellë në ju, ngadalë, vijnë disa çaste – çaste qetimi, çaste të hapësirës së pastër, çaste tejdukshmërie, kur në ju asgjë nuk pipëtin dhe kur çdo gjë është e qetuar. Në ato çaste qetimi keni për ta njohur veten dhe keni për ta njohur misterin e këtij ekzistimi.”
**Osho**

# LE TË VIJË QETËSIA VETË

**Mjeshtri Lu-Tsu ka thënë:** ***Kur qetimi shfaqet, asnjë mendim nuk ekziston; ai i cili e sodit brendinë befasisht harron se atë është duke soditur.***

Ekzistojnë dy lloje qetësish: njëra është ajo që ju e kultivoni, kurse e dyta është ajo e cila ngrihet vetë. Ajo qetësi të cilën ju e krijoni nuk është gjë tjetër pos zhurmë e ndrydhur. Ti mund të qëndrosh në qetësi, e nëse këtë do ta praktikosh me muaj e vite, pak nga pak do të mund të jesh në gjendje që ta ndrydhësh tërë zhurmën që është brenda teje. Por edhe më tej ke për të ndenjur mbi vullkanin tënd – ai mund të eksplodojë në çdo çast; vetëm një gabim i vogël nevojitet. Kjo nuk është qetësi e vërtetë, kjo është vetëm njëfarë qetësie e imponuar. Pikërisht kjo i ka ndodhur mbarë botës. Njerëzit që kanë provuar të meditojnë, të cilët janë përpjekur që të jenë në qetësi, vetëm kështu ia kanë imponuar qetësinë vetvetes. Kjo mund të imponohet. Ti mund të krijosh brez qetësie përreth vetes, por kjo do të jetë vetëm mashtrim i vetvetes, asgjë tjetër. Shtresa e tillë e qetësisë në ty asgjë nuk ka për të ndihmuar.

Gjithnjë derisa qetësia nuk vjen nga vetvetja, derisa nuk mbin nga qenia jote e vërtetë, që nuk është e imponuar prej së jashtmi kah brenda, por që ka ardhur rrugës së

kundërt – kjo vjen, bunari zbrazet prej së brendshmi përjashta, ngrihet prej qendrës kah periferia... Kjo është një fenomen krejtësisht tjetërfare.

Lu-Tsu thotë: *Kur qetimi shfaqet*. – Mbaje në mend, ai nuk është i sjellë, nuk është i imponuar, por kur ky vjen – *asnjë mendim nuk ekziston*. Ti atëherë nuk qëndron mbi vullkanin. Së këndejmi qasja ime qëndron në atë që të trazohet zhurma jote e brendshme dhe të nxirret përjashta, më mirë të hidhet sesa të kultivohet ajo farë qetësie. Njerëzit bëhen tepër të shqetësuar kur vijnë tek unë për herë të parë. Sidomos nëse para kësaj kanë qenë tek ndonjë mjeshtër budist i cili i ka shtyrë që të bëjnë *Vipassanu*, që të ulen dhe ta detyrojnë vetveten të rrinë në pozicionin e caktuar. E pse pozicioni statik? Kjo është shkaku se: po qe se trupi detyrohet të qëndrojë në një pozicion, atëherë edhe mendja detyrohet të qëndrojë në një pozicion.

Trupi e mendja veprojnë së bashku. Mendja është aspekti i brendshëm i trupit; ajo është fenomen material. Ajo nuk ka asgjë të përbashkët me qenien tënde. Ajo është po aq materiale sa edhe trupi juaj, prandaj nëse diçka bën me trupin tënd, ajo arrin deri tek mendja jote. Herët në të kaluarën njerëzit kanë insistuar që t’i përsosin pozicionet – kanë ndenjur në pozicionin lotos, e kanë detyruar trupin e tyre të qëndrojë mu si statuja, statujë mermerike. Nëse trupi juaj është i qetë, i detyruar të jetë ashtu, ti ke për të parë sesi mendja bie në një lloj qetësie; por kjo qetësi është e rrejshme, kjo nuk është e vërtetë. Mendja vetëm ka qenë e detyruar të jetë e qetë në pozicionin e palëvizshëm. Provoje

këtë: Merre njëherë pozicionin e hidhërimit e të zemërimit me grushtat e tu, me fytyrën dhe dhëmbët; vetëm hyr në atë pozicion hidhërimi dhe ke për t'u befasuar – do të fillosh ta ndiesh hidhërimin në vetvete. Kjo është pikërisht ajo që aktorët e bëjnë; ata e vendosin trupin e tyre në pozicionin e caktuar, e duke e ndjekur atë, edhe mendja hyn në atë gjendje.

Dy psikologë të mëdhenj, Xhejmsi dhe Langu, kanë zbuluar një teori tejet të çuditshme në fillim të këtij shekulli. Kjo është e njohur me emrin Teoria e Xhejmsit dhe Langut. Këta kanë thënë diçka tepër të pazakonshme që ka shkuar në të kundërt me raportin e vjetër ndaj opinionit të kësaj kohe. Rëndom ne mendojmë se njeriu ikën kur i frikësohet diçkahit: në frikë ai fillon të ikën. Xhejmsi dhe Langu kanë thënë se kjo nuk është e vërtetë – ai ikën, dhe për këtë shkak frikësohet, ai është frikësuar nga të ikurit. Kjo duket paksa absurde, por ka njëfarë të vërtete në vete – gjysmën e së vërtetës. E vërteta e kuptuar me logjikën e shëndoshë është gjysmake; kjo është njëherit edhe pjesa e dytë e po asaj tërësie. Nëse zë të qeshësh, do të ndiesh se është shfaqur një kthjelltësi e cila nuk ka qenë më parë, se je pak më pak i hidhëruar sesa para pak çastesh. Vetëm ulu atje diku me miqtë të cilët qeshin me hare e tregojnë anekdota dhe ti menjëherë ke për ta harruar vuajtjen dhe mjerimin tënd. Ti ke për të filluar të qeshësh dhe, në çast, të ndihesh më mirë. Ti këtë ia fillon me trupin. Provoje këtë!

Nëse ndihesh i pikëlluar, fillo të vraposh, vrapoji shtatë rrathë rreth kuartit tënd, frymo me frymim të thellë,

në diell, në erë; dhe pas shtatë rrathësh ndalo dhe vrojto se a është mendja jote njësoj si më parë. Ndryshimet trupore e kanë ndryshuar mendjen. Kimia trupore e ndryshon mendjen. Po ashtu edhe pozicionet e jogës të ndryshojnë. Të gjitha ato janë pozita të cilat për qëllim kanë ta orientojnë mendjen kah sjelljet e caktuara. Kjo nuk është qetësi e vërtetë. Qetësia e vërtetë është qetësia që vjen nga vetvetja. Sugjerimi im është: *mos e detyro trupin tënd*. Në vend të kësaj vallëzo, këndo, vrapo, noto, xhogo, lëviz. Lejoji trupit që të ketë lëvizje të llojllojshme, ashtu që edhe mendja jote t'i përcjellë dhe t'i realizojë lëvizjet e tij, e mendimet do t'i marrin mbi vete të gjitha ato lëvizje të brendshme të llojllojshme. Kështu mendja do të fillojë të pastrohet, të lirohet nga helmi i vet.

Bërtit, ji i hidhëruar, mëshoji jastëkut, dhe ke për të qenë i befasuar – pasi t'i mëshosh jastëkut ke për t'u ndier shumë më mirë. Diçka në mendje është çliruar. S'ka rëndësi nëse ke goditur gruan tënde, burrin tënd, apo, më mirë, jastëkun. Jastëku do të jetë edhe më i mirë për goditje se bashkëshorti apo bashkëshortja jote. Trupi yt nuk di kë godet. Vetëm nevojitet të vihesh në pozicionin goditës dhe mendja jote do të fillojë të lirohet nga hidhërimi. Mendja dhe trupi bashkëpunojnë. Filloja katarzës ashtu që të lirohesh nga plehu që ka qenë i akumuluar në ty që nga lindja. Ti ke qenë e hidhëruar, por atë nuk ke guxuar ta tregosh, sepse nëna jote do të marrosej nëse ti do të ishe e hidhëruar – kështu ti e ke ndrydhur. Ti ke qenë e hidhëruar dhe ke dëshiruar të ulurosh, por nuk ke mundur të

bërtasësh; në të vërtetë, përkundrazi, ti ke buzëqeshur dhe kështu krejt kjo është akumuluar në ty – krejt kjo duhet të hidhet jashtë. Dhe atëherë prit, do të presësh... dhe qetësia atëherë zë të hyjë në ty. Ajo qetësi ka bukuri të veçantë. Ajo është diçka krejt tjetër; kualiteti i saj është tjetërfare, thellësia e saj është tjetërfare.

*"Kur qetimi shfaqet, asnjë mendim nuk ekziston"*; jo ti të mundohesh që mendimet të mos vijnë, jo ti të tregohesh i kujdesshëm, jo të jesh aq i vrazhdë sa të mos lejosh që asnjë mendim të kalojë, ti nuk je në luftë me to, ti je i relaksuar, por asgjë nuk vjen. Kjo është mrekulli – kur mendimet nuk lindin, kur mendimet zhduken vetvetiu. Atëherë ti je krejtësisht i qetuar, e ajo qetësi është pozitive. Qetësia e imponuar është negative.

*Ai i cili e sodit brendinë, befasisht harron se atë është duke soditur*.

E në përvojën e tillë kjo ka për të ngjarë: *Ai i cili e sodit brendinë, befasisht harron se atë është duke soditur*. Kjo është një soditje e vërtetë përbrenda vetes - atëherë kur harron se je duke soditur përbrenda vetes. Nëse të kujtohet se je duke soditur përbrenda vetes, ajo përsëri do të jetë ndonjë mision mendimesh dhe asgjë më shumë. Së pari ke shikuar nga jashtë, e tash shikon nga brenda, por egoja jote edhe më tutje është aty. Së pari ajo ka qenë ekstraverte, tash është introverte, por egoja edhe më tutje është aty. Së pari e ke soditur drurin kurse tash po i sodit mendimet e tua. Së pari e ke shikuar objektin, tash e shikon subjektin, por të menduarit mbetet i njëjtë. Ti edhe më tutje je i ndarë

në dysh – vrojtuesi dhe ajo që vrojtohet, subjekti dhe objekti. Dualiteti edhe më tutje mbijeton. Kjo nuk është qetësi e vërtetë, sepse patjetër do të ketë konflikt kur dy janë në pyetje. Dy nuk mund të jenë qetësia. Kur je në njëjës atëherë mund të jesh edhe në qetësi, sepse aty nuk mund të ekzistojë mundësia për ndonjë mosmarrëveshje. Lejoji qetësisë që të lëshohet në ty, në vend se ta detyrosh. Qetësia e imponuar është e cekët, sipërfaqësore.

Kjo është një nga ndryshimet e mëdha të cilin provoj ta zbatoj këtu me ju, me njerëzit e mi. Të gjitha metodat e vjetra janë në esencë një imponim. Koncepti im është: *kurrë kurrgjë mos detyroni*. Më mirë, hidheni tërë plehun që keni bartur me vete. Jini të zbrazët sa më shumë që të jetë e mundur, lironi sa më shumë hapësirë në vetvete. Në atë hapësirë qetësia ka për të hyrë. Natyra nuk e duron zbrazëtinë, dhe nëse mund ta hedhësh tërë plehun e të mbetesh i zbrazët, ti atëherë ke për të parë sesi diçka e re vendoset në ty. Energjia vallëzimtare hyn në ty, në qelizat e tua. Ti tash je i përmbushur me këngën – e padëgjueshme, e pahetueshme – me muzikën hyjnore. Në atë muzikë nuk ka asnjë që vrojton, që është i vrojtuar. Vrojtuesi është e vrojtuara. Valltari është bërë vallëzim dhe kështu janë zhdukur dysitë. Kjo pandarësi është qetësia e vetme e vërtetë.

**Osho: *Fshehtësia mbi fshehtësitë, vëllimi II***

## *Thënie nga mjeshtri:*

### *Vallëzimi spiritual dhe qendërzimin*

Unë këtë e quaj qendërzim. Gurxhievi e pagëzoi kristalizim. Kur njëherë qendërzohesh atëherë ti i përket asaj që është prapa çdo gjëje, që nuk është e krijuar, që është e përjetshme. Atëherë ti mbërrin tek burimi.
**Osho: Alkimia supreme**

*

"Njeriu është i lindur me qendër, por plotësisht e ka harruar atë. Njeriu mund të jetoj edhe pa ditur për qendrën e vet, por njeriu nuk mund të jetë pa qendrën e vet. Qendra është lidhja e tij me ekzistencën. Kjo është rrënja e tij."
***Osho***

### *E vërteta*

"Ngandonjëherë ju kam folur për mënyrën e lashtë të të menduarit, ashtu që dikush ndoshta edhe në atë mënyrë të kuptojë diçka; ndonjëherë ju kam folur edhe për mënyrën e re të të menduarit, për ata që kështu mund ta kuptojnë atë. Njëkohësisht, dua të jua përkujtoj se e vërteta nuk mund të jetë as e vjetër as e re..."

“Çfarëdo që ne të mendojmë, apo të themi, apo të krijojmë, ajo do të vijë e do të shkojë, por e vërteta mbetet përherë atje ku përgjithmonë ka qenë. Ata të cilët pohojnë se e vërteta është e lashtë janë të paditur, se e vërteta nuk mund të vjetërsohet. Sakaq ata të cilët thonë se kanë zbuluar të vërtetën e re, se kanë zbuluar të vërtetën e vërtetë, po ashtu janë të paditur. E vërteta nuk mund të jetë as e vjetër as e re. Mu si qielli e vërteta vetëm është.”

“Unë e kam shpallë këtë rrugën e tretë, shtegun e përjetësisë, që të jetë shtegu i ardhmërisë. Pse? Sepse ky proklamim i së përjetshmes ka për të mënjanuar merimangën e krijuar prej shumë traditash.”

**Osho:** ***Përmasat e së andejme***

## *Përndritja vargore*

“Kur miliona zemra zënë të lulëzojnë, kjo bëhet një reaksion zinxhiror. Ashtu siç një qiri mund të ndezë mijëra flakëza - vetëm ofroja mjaft afër qiriun tjetër, dhe befas flakëza ka për të kërcyer në qiriun e pandezur. Qiriu i ndezur me këtë nuk humb asgjë, sakaq qiriu i pandezur kështu fiton çdo gjë. E tërë jeta është në flakë. Kjo quhet zjarri zen, era zen.”

**Osho:** ***Komunizmi dhe zjarri zen, era zen***

## *Sufizmi*

“Rruga e sufive është rrugë e pijanecit, e valltarit, i cili gati bëhet i intoksikuar me vallëzimin e vet, i cili është jashtë vetes përmes vallëzimit të tij...”

“Zoti i ka pushtuar këta njerëz. Gjendja e qenies së tyre është gjendje e jo-qenies. Ata janë të shkëputur, kanë ngritur spirancat. Valët e oqeanit i luhatin dhe i lëvizin. Së pari qenia e tyre e brendshme është vënë në lëvizje, gëzim i madh lind aty; e pastaj kjo zë të zgjerohet nëpër gjithë trupat e tyre.”

“Rruga e sufive është rrugë e vallëzimit, e këngës dhe kremtimit.”

**Osho:** ***Fshehtësia***